# Si dukej Pejgamberi ﷺ

Bazuar në librin "Shema'il En-Nebij" e imam Tirmidhiut

Titulli origjinal i librit:
**Shema'il En-Nebij**

Autor:
**Muhamed ibn Isa et Tirmidhi**

Titulli i librit:
**Si dukej Pejgamberiﷺ**

Ligjëroi:
**Hoxhë Lulzim Perçuku**

Transkriptoi:
**Albiona Olluri**

Redaktoi:
**Albiona Olluri**

Faqosja dhe kopertina:
**Agron Hyseni**

# HYRJE

Në këtë libërth do të sqarojmë një temë të shkëputur nga libri "*Shema'il nebij - Virtytet e Pejgamberit*",[1] i cili është shkruar nga imam Tirmidhiu rahimehullah. Ky libër i tij është shumë madhështor. Kjo temë të cilën do ta shtjellojmë, flet për cilësitë fizike të Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. Mësimi i virtyteve dhe cilësive të Pejgamberit tonë, Muhamedit salAllahu alejhi ue selem, është prej temave më të vlefshmeve e më të mëdha të fesë sonë.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka qenë njeriu më i vlefshëm dhe më i dashur tek Allahu. Ai ka qenë njeriu i cili më së shumti e ka plotësuar dhe realizuar adhurimin ndaj Allahut. Ka qenë njeriu me moralin më të lartë, më të pastër, me

[1] Ky libër i imam Tirmidhiut përfshin më shumë tema. Por, ne e kemi sjellë të transkriptuar në këtë libërth vetëm temën që ka të bëjë me përshkrimin e pamjes së Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. Këtë temë e ka përkthyer dhe ligjëruar hoxhë Lulzim Perçuku disa vite më parë, bazuar në shpjegimin e shejkh Abdurrezak el Bedrit që ia ka bërë këtij libri.

shpirtin më të mirë, me sjelljen më të mrekullueshme. Ai më së shumti e më së miri e ka njohur Allahun. Allahu, me dijen e Tij të pakufishme, e ka zgjedhur atë që të jetë i Dërguari i Tij për njerëzit. E ka zgjedhur prej një familjeje me prejardhjen më të mirë e më të ndershme. Allahu e ka veçuar këtë Pejgamber me pamje të mirë dhe me sjellje të mirë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka pasur pamjen më të shkëlqyer, më të mrekullueshme dhe fytyrën më të bukur. Nuk ka pasur më të bukur sesa ai. Ky Pejgamber është njeriu më i pastër, më i mirë. Vetë ai ka thënë për veten: "***Unë jam zotëria i bijve të Ademit***."

Allahu këtë Pejgamber e ka bërë shembull e model për të gjithë njerëzimin. Allahu thotë:

**"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë, që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun."** Ahzab 21.

Imam ibn Kethiri rahimehullah kur e komenton këtë ajet thotë: "*Ky ajet është bazë e parim shumë i madh sa i përket pasimit ndaj Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, në fjalët e tij, në veprat e tij dhe në gjendjet e tij.*" Është e njohur se ne nuk mund ta pasojmë atë veçse duke i mësuar virtytet e tij. Vetëm kur mësojmë se si ka qenë ai, në cilësitë, virtytet dhe sjelljet e tij, atëherë mund ta ndjekim rrugën e tij dhe të kapemi pas udhëzimit të tij. Andaj, është obligative për çdo musliman/e që t'i kushtojë rëndësi të veçantë mësimit të jetës së Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, para jetës së çdokujt tjetër.

# DOBITË NGA TË MËSUARIT E VIRTYTEVE TË PEJGAMBERIT ﷺ

## 1. Njohja e tij e kërkon besimin në të

Prej obligimeve për besimtarët është besimi në Muhamedin salAllahu alejhi ue selem. E besimi në të nuk mund të arrihet ndryshe veçse duke e njohur atë, duke e ditur se si ka qenë ai. Sa më shumë që personi e shton këtë dije (njohuri) dhe e njeh atë, aq më shumë do t'i shtohet besimi në Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem dhe aq më shumë do ta pasojë atë. Prej shkaqeve që nxisin në besimin në të, është njohja e moraleve dhe cilësive të tij salAllahu alejhi ue selem. Ai që e njeh Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem ashtu siç duhet, siç e meriton, nuk ka mundësi të dyshojë në vërtetësinë e sinqeritetin e tij, në fjalët e tij dhe në atë me të cilën ka ardhur ai, që është Kurani e suneti. Kjo sepse cilësitë e tij kanë qenë të gjitha të lavdëruara, prandaj dhe është quajtur "**مُحَمَّد** - *Muhammed – i Lavdëruar*", gjithashtu cilësitë e tij kanë qenë të bukura, fjalët e tij kanë qenë të

vërteta, të sakta e të dobishme, kurse veprat e tij kanë qenë udhëzuese.

## 2. Shtimi i dashurisë ndaj tij

Prej obligimeve për besimtarët është dashuria ndaj Muhamedit salAllahu alejhi ue selem. Madje, ai duhet dashur më shumë sesa veten, prindin, fëmijën e të gjithë njerëzit. Dashuria ndaj tij salAllahu alejhi ue selem është një prej nyjave të Islamit. Kur njeriu i mëson virtytet, cilësitë, moralin, edukatën, jetëpërshkrimin dhe sunetin e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, në zemrën e tij do të shtohet dashuria ndaj tij. Gjithashtu do të arrijë të dijë vlerën e madhe dhe pozitën e lartë të tij. Ibn Kajjim rahimehullah ka thënë:

"*Njeriu sa më shumë që e përmend dhe e kujton të dashurin e tij (Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem), sa më shumë që e çon në mendje e zemër atë, sa më shumë që i kujton të mirat (dobitë) e tij për umetin islam, do t'i shumëfishohet dashuria ndaj tij dhe do t'i shtohet mallëngjimi për takimin me të (në xhenet).*"

3. Shtimi i pasimit ndaj tij

Allahu e ka bërë Muhamedin salAllahu alejhi ue selem model e yrnek për të gjithë njerëzimin. Ai na ka urdhëruar ta pasojmë atë dhe të ecim sipas rrugës së tij. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem është prijësi e udhërrëfyesi më i madh, është modeli e shembulli më i përsosur. Allahu thotë:

"**Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë, që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun."** Ahzab 21.

Secili që thotë "shpresoj që të më fal Allahu, të më shpëtojë prej zjarrit të xhehenemit, të hyj në xhenet", duhet ta ketë shembull Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem, se përndryshe nuk mund të arrijë këtë që shpreson. Allahu thotë:

"**Çfarëdo që t'ju japë** (urdhërojë) **i Dërguari, merreni atë** (zbatojeni)**, e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj."** Hashr 7. Dhe: "**Thuaju (o Muhamed): "Nëse ju e doni**

**Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu do t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet!"** Ali Imran 31.

Pasimi ndaj Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem dhe zbatimi i urdhrave të tij, është degë e njohjes së tij, degë e njohjes së cilësive, tipareve e virtyteve të tij. Sa më shumë që e njeh, aq më shumë do ta ndjekësh e pasosh atë.

4. Shtimi i dijes se ai është më parësori

Allahu na ka treguar se Muhamedi salAllahu alejhi ue selem është më parësor për neve sesa vetvetja jonë, ai ka të drejtë më shumë sesa vetvetja jonë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Nuk ka asnjë besimtar veçse unë jam më parësor (meritor) për të sesa vetja e tij, në dunja e ahiret. Lexoni Fjalët e Allahut:*** **"I Dërguari është më meritor për besimtarët, sesa ata për veten e tyre..."** (Ahzab 6) Buhariu.

Pse kështu? Sepse Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem na ka këshilluar e udhëzuar për në rrugën e drejtë në mënyrën më të mirë, ai ka qenë shumë i mëshirshëm dhe i butë për umetin e tij, i sinqertë dhe i drejtë në atë që e ka urdhëruar Allahu, nuk ka lënë asgjë pa na sqaruar. Kështu, mirësia e begatia më e madhe që na ka dhënë Allahu, është ajo që na ka dhënë përmes tij. Po ashtu, çdo të keqe të cilën ka dashur ta largojë Allahu prej nesh, e ka larguar përmes tij salAllahu alejhi ue selem.

## 5. Shtimi i moralit

Allahu është betuar se morali e virtytet e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem janë shumë të larta. Allahu thotë në Kuran:

**"Nûn. Betohem për penën[2] dhe për atë që shkruajnë se ti (o Muhamed), falë mirësisë së**

[2] Allahu betohet në çfarë të dojë, si: diellin, hënën, kohën etj. Ndërsa, njeriut nuk i lejohet të betohet në asgjë e askënd, përveçse në Allahun e Madhërishëm. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "***Kush do që të***

**Zotit tënd, nuk je i marrë. Pa dyshim, ti do të jesh përherë i shpërblyer se ti je me virtyte madhore."** Kalem 1-4.

Kjo tregon për pozitën e lartë të tij salAllahu alejhi ue selem. Allahu e ka përzgjedhur Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem për të qenë bartësi i shpalljes së fundit të zbritur te njerëzit. Kur e kanë pyetur Aishen radijAllahu anha: "*Cili ka qenë morali i Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem?"*, ka thënë: *"Morali i tij ka qenë vetë Kurani."* Ibn Kajim rahimehullah ka thënë për këtë: *"Morali, sjelljet dhe virtytet e tij në përgjithësi, kanë qenë të marra nga Kurani (e kanë pasur burimin tek ai). Andaj, fjalët e tij kanë qenë në përputhje me Kuranin sepse ai e ka shtjelluar dhe sqaruar atë. Ajo që e ka ditur ka qenë dituri prej Kuranit. Dëshirat e veprat e tij kanë qenë obligimet dhe gjërat e pëlqyeshme në të cilat ka thirrur Kurani. Gjërat të cilat i ka braktisur (ua ka kthyer shpinën) kanë qenë gjërat të cilat i ka ndaluar Kurani. Dëshira e tij ka qenë në atë që ka nxitur Kurani. Asketizmi i tij ka qenë në*

---

***betohet, le të betohet në Allahun ose le të heshtë***." Transmeton Muslimi 3113.

*ato gjëra të cilat ka thirrur Kurani që të ketë asketizëm besimtari. Urrejtja e tij ka qenë për atë për të cilën Kurani ka treguar se është gjë e urryer. Dashuria e tij ka qenë për atë gjë të cilën Kurani ka treguar se është gjë e dashur. E gjithë përpjekja e tij ka qenë zbatimi i urdhrave të Kuranit, komunikimi tek të tjerët i asaj që është në të dhe përpjekjet që ai të ngritët lartë. Prandaj, Aisha radijAllahu anha, nëna e besimtarëve, ngaqë e ka njohur shumë mirë Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem dhe Kuranin, është shprehur në mënyrën më të mirë duke thënë: "Morali i tij ka qenë vetë Kurani." Pyetësi nga këto fjalë ka marrë përgjigjen e saktë, të cilës nuk është e nevojshme t'i shtohet më diçka. Ka mjaftuar me këtë përgjigje, e ka shëruar me të injorancën e tij dhe ka vazhduar jetën."*
Pyetësi i kësaj pyetjeje është Sa'd ibn Hisham ibn Amir i cili pas kësaj përgjigje ka thënë: *"Kur e kam dëgjuar këtë përgjigje prej Aishes radijAllahu anha, më ka shkuar në mendje të mos e pyes më askënd derisa të vdes."*
Andaj, nëse do ta kesh moralin e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, merre atë prej Kuranit. Secili që mëson cilësitë, virtytet e veçoritë e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selam, do të mjaftohet dhe do të shërojë çdo paqartësi që ka.

## 6. Shtimi i salavateve për të

Allahu robërit e Tij i ka urdhëruar që të dërgojnë salavat e selam për Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem; edhe Allahu dërgon salavat e selam për të, edhe engjëjt e bëjnë këtë.[3] Ky është shpërblim ndaj tij salAllahu alejhi ue selem, që duhet t'ia japim, ngase e drejta e tij ndaj nesh është shumë e madhe. Andaj, për t'ia shpërblyer këtë të drejtë ne duhet sa më shumë të dërgojmë salavat e selam për të. Allahu thotë:

"**Vërtet Allahu dhe engjëjt e Tij dërgojnë salate për të Pejgamberin. O besimtarë, dërgoni salat dhe selam për të!"** Ahzab 56.

Sa më shumë që njeriu ka dije për virtytet e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem dhe e njeh atë, aq më shumë do të dërgojë salavate, në

---

[3] Qëllimi me dërgimin e salavateve prej Allahut për dikë nga krijesat është: Allahu e përmend dhe e lavdëron te banorët e qiellit (tek engjëjt). Qëllimi i dërgimit të salavateve prej engjëjve për dikë nga krijesat është: lutja e tyre tek Allahu për atë person.

mënyrën më të mirë (e jo vetëm me gjuhë, por me gjuhë e me zemër). Ibn Kajim rahimehullah ka thënë: "*Salati i dijetarëve të cilët e njohin sunetin e udhëzimin e tij dhe e ndjekin atë, është tjetër salat prej atyre të cilët nuk e njohin atë e nuk e ndjekin atë (prej masës së thjeshtë)...Kurse, salati i atyre që e pasojnë atë siç duhet, që e njohin siç duhet, që kanë dituri rreth asaj me të cilën ka ardhur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem, është krejt tjetër. Prandaj, njerëzit sa më shumë që e shtojnë dijen për atë me të cilën ka ardhur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem dhe sa më shumë që e njohin vetë atë, do t'iu shtohet dashuria ndaj tij dhe njohuria rreth asaj se si duhet dërguar salate, për të cilat na ka urdhëruar Allahu.*" Shumë njerëz, edhe pse e thonë me gjuhë salatin, nuk e dërgojnë atë ashtu siç na ka urdhëruar Allahu. Këtë arrijnë ta bëjnë vetëm ata që e njohin Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem, udhëzimin e sunetin e tij dhe e pasojnë atë.

## 7. Shtimi i mësimit të sirës së tij

Virtytet e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem dhe sira e tij llogaritet se është metodologji dhe rrugë e jetës për çdo musliman i cili shpreson për

veten e tij që të arrijë të mirën e ngritjen, në dunja e ahiret, tek Allahu dhe te njerëzit. Ai që shpreson një jetë të mirë, fisnike e të ndershme duhet të dijë se cilësitë, virtytet e sira e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem janë rrugë për të, të cilën duhet ta zbatojë në përditshmëri, e jo ta jetojë jetën qyshmos, por ta jetojë sipas sirës së tij salAllahu alejhi ue selem. Ai që do të arrijë këto mirësi, duhet të mësojë sa më shumë rreth virtyteve, moraleve e sirës të tij salAllahu alejhi ue selem. Dhe në këtë, ne duhet edukuar fëmijët tanë, brezat e muslimanëve. Në momentin kur muslimanët kanë filluar të largohen prej virtyteve dhe sirës së tij salAllahu alejhi ue selem dhe kanë lexuar për sirën e të tjerëve, atëherë kanë humbur e devijuar larg prej rrugës së Allahut, në akide, adhurime, moral etj. Shohim sot të rinj e të reja, që i thonë vetes muslimanë, të cilët nuk kanë kurrë synime të lexojnë për jetën e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, por lexojnë jetët e atyre që nuk janë të vlefshëm tek Allahu. Si ka mundësi të dijë muslimani se si ta besojë dhe adhurojë Allahun kur nuk e mëson sirën e Pejgamberit salAllahu

alejhi ue selem?! Sot njerëzit kanë shumë nevojë që t'i kthehen sinqerisht sirës së Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem e të mësojnë virtytet e cilësitë e tij të larta, në mënyrë që sira e tij të jetë një burim i bereqetshëm, i cili i jep ujë të pijshëm e të shijshëm secilit që dëshiron të udhëzohet në rrugën e tij salAllahu alejhi ue selem. Kush vepron kështu, do të arrijë të realizojë devotshmërinë dhe shpëtimin e lumturinë në dunja e ahiret. Ibn Kajim në Zadul mead ka thënë: "*Dije se Allahu e ka kushtëzuar lumturinë në të dy botët, me pasimin ndaj Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, e fatkeqësinë e jolumturinë në të dy botët e ka bërë në mospasimin ndaj tij apo në kundërshtimin e tij salAllahu alejhi ue selem. Prandaj, ata që e pasojnë atë do ta gjejnë udhëzimin, sigurinë, shpëtimin, krenarinë, mjaftueshmërinë, triumfin, miqësinë e ndihmën prej Tij, do të kenë jetë të mirë në të dy botët, ndërsa ata që e kundërshtojnë atë salAllahu alejhi ue selem do të kenë poshtërim, nënshtrim, frikë, humbje e devijim, do të jenë të braktisur e të palumtur në të dy botët.*"

## 8. Shtimi i besimit në të

Njohja e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, e jetës së tij (siç është përshkruar vërtetë), është shkaku e gjëja më madhështore përmes të cilës shtohet besimi. Madje, kjo është shkak për besimin në të salAllahu alejhi ue selem edhe nga ai që nuk beson fare. Ndërsa, muslimanit me besim të dobët, do t'i shtohet e forcohet besimi. Allahu thotë:

**"Apo ata nuk e kanë njohur të Dërguarin e tyre, prandaj e mohojnë atë?"** Muminun 69.

Kjo na jep të kuptojmë se njohja e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem është shkak, motiv dhe shtytje e madhe për besimin në të. Edhe ai që nuk beson, nëse e njeh atë salAllahu alejhi ue selem siç duhet, do ta besojë. Ka pasur raste në kohën e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, që për disa njeriu më i urryer ka qenë vetë ai salAllahu alejhi ue selem. Kjo për shkak të thashethemeve e propagandave, sikur që ndodh edhe sot, gjëra me të cilat duan ta prishin imazhin e Pejgamberit

publikisht dhe me këtë formojnë tek njerëzit një pamje të kundërt nga ajo që ka qenë në të vërtetë ai; e njëjta gjë ka qenë edhe në kohën e tij salAllahu alejhi ue selem. Por, në momentin që e kanë parë atë në pamjen e tij (pasi ka qenë njeriu më i urryer tek ta), e pastaj kanë qëndruar me të dhe kanë parë moralin, virtytet e jetën e tij, atëherë kanë deklaruar se ai është njeriu më i dashur për ta në fytyrën e tokës. Nëse lexojmë sirën e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, gjejmë të përshkruara ngjarjet e këtyre njerëzve, ku tregohet se shkaku se pse e kanë pranuar Islamin ka qenë morali, virtytet e edukata e tij. Allahu thotë:

**"Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase All-llahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do shkapërderdheshin prej teje..."** Ali Imran 159.

Ka dhe dobi të tjera, por këto ishin prej dobive kryesore. Çdokush i cili dëshiron të ketë edukatën më të lartë dhe moralet më të mira, atëherë ta dijë se nuk ka mundësi t'i mësojë veçse në moralin,

udhëzimin dhe edukatën e Muhamedit salAllahu alejhi ue selem.

# CILËSITË FIZIKE TË PEJGAMBERIT ﷺ

## Hadithi i parë

كَانَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ لَيْسَ بِالطَّوِيلِ الْبَائِنِ، وَلَا بِالْقَصِيرِ، وَلَا بِالْأَبْيَضِ الْأَمْهَقِ، وَلَا بِالْآدَمِ، وَلَا بِالْجَعْدِ الْقَطَطِ، وَلَا بِالسَّبْطِ...

(Enes ibn Malik ka thënë:)

*"Pejgamberi salAllahu aljehi ue selem nuk ka qenë shumë i gjatë e as i shkurtë, nuk ka qenë shumë i bardhë e as i kaftë (esmer), flokët e tij nuk kanë qenë shumë kaçurrela e as krejt të drejta (të lëshuara)..."*[4]

[4] Kemi sjellë vetëm pjesën (nga hadithi) që ka tematikë përshkrimin e pamjes fizike të Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem (e jo krejt hadithin siç gjendet në libër të Tirmidhiut).

“لَيْسَ بِالطَّوِيلِ الْبَائِنِ، وَلَا بِالْقَصِيرِ“ – *nuk ka qenë shumë i gjatë e as i shkurtë*”, ka qenë mesatar. Në disa transmetime të tjera të sakta ka ardhur se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka qenë më afër gjatësisë sesa shkurtësisë, ka qenë pak më i gjatë sesa mesatarja (e jo tepër i gjatë). Fjala “بَائِن” në gjuhën arabe përmban dy kuptime:

a) nuk ka qenë aq i gjatë duke u dukur mbi të tjerët,
b) nuk ka qenë shumë i lartë.

“وَلَا بِالْأَبْيَضِ الْأَمْهَقِ، وَلَا بِالْآدَمِ“ - *nuk ka qenë (në lëkurë) shumë i bardhë e as i kaftë (esmer)”*. Këtu na tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk ka pasur lëkurë shumë të bardhë (أَمْهَق – i bardhë i pastër), duke mos qenë e përzier me të kaftën apo të kuqen, por nuk ka qenë as krejt e kaftë. Mirëpo, është transmetuar në hadithe të tjera se ngjyra e tij ka qenë e bardhë e përzier me të kuqe.

“وَلَا بِالْجَعْدِ الْقَطَطِ، وَلَا بِالسَّبْطِ” *- flokët e tij nuk kanë qenë shumë kaçurrela e as krejt të drejta (të lëshuara)*”. Këtu na përshkruhen flokët e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, se nuk ka qenë as kaçurrela shumë të ashpra (duke hyrë fijet në njëra-tjetrën), e as krejt të shtrira, të drejta, por kanë qenë mes kësaj.

# Hadithi i dytë

كَانَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ رَبْعَةً، لَيْسَ بِالطَّوِيلِ وَلَا بِالْقَصِيرِ، حَسَنَ الْجِسْمِ، وَكَانَ شَعْرُهُ لَيْسَ بِجَعْدٍ وَلَا سَبْطٍ أَسْمَرَ اللَّوْنِ، إِذَا مَشَى يَتَكَفَّأُ.

(Enes bin Malik ka thënë:) *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka qenë mesatar, as nuk ka qenë i gjatë e as i shkurtë, ka pasur trup të bukur (të mirë), flokët e tij as nuk kanë qenë shumë kaçurrela e as shumë të drejta (të lëshuara), ka qenë i kaftë. Kur ka ecur është luhatur (tundur)."*

---

"رَبْعَةً" - *ka qenë mesatar*". E kemi sqaruar edhe te hadithi i parë[5] se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka qenë mesatar në shtatin e tij, nuk ka qenë

[5] Në këtë kapitull të këtij libri, shpeshherë vijnë hadithe të ngjashme me njëri-tjetrin, porse në çdo hadith ka një apo më shumë detaje të reja, që sqarojnë e përshkruajnë pamjen e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem.

i gjatë shumë (duke u dalluar) e as i shkurtë, por mes kësaj.

"حَسَنَ الْجِسْمِ" - *ka pasur trup të bukur".* Allahu e ka begatuar atë me trup mestar, të bukur, gjymtyrët e trupit të tij kanë qenë të harmonizuara. Pamja e tij ka qenë shumë e bukur. Ibn Tejmije rahimehullah ka thënë: "*Pamja (fizionomia) e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem ka qenë nga fizionomia më e bukur, më e përsosura. Pamja e trupi i tij kanë përmbledhur të gjitha bukuritë në mënyrën më të mirë. Kjo ka treguar për përsosmërinë e tij në aspektin njerëzor (nuk ka pasur asnjë të metë).*"

Në hadithin e parë ishte: " وَلَا بِالْأَبْيَضِ الْأَمْهَقِ، وَلَا بِالْآدَمِ - *nuk ka qenë (në lëkurë) shumë i bardhë e as i kaftë (esmer)",* ndërsa në këtë hadith gjejmë: "أَسْمَرَ اللَّوْنِ- *ka qenë i kaftë*". Shumë dijetarë për këtë shprehje ("*ka qenë i kaftë*") në këtë hadith kanë thënë se nuk është e saktë. E sakta është se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk ka qenë i kaftë. Dhe kjo është saktësuar prej shumë

haditheve.[6] Kurse, disa dijetarë për këtë fjalë (në këtë hadith) kanë thënë se qëllimi me të është se ka pasur pak të kaftë, pra ka qenë i bardhë porse bardhësia e tij ka qenë e përzier me të kaftën, përndryshe ai nuk ka qenë esmer - i kaftë.

"إِذَا مَشَى يَتَكَفَّأُ" - *Kur ka ecur është luhatur (tundur)."* Siç dhe transmetohet në hadithe të tjera që do të pasojnë, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem kur ka ecur, ka ecur sikur të ishte duke zbritur nga një lartësirë, me shpejtësi e luhatje/tundje (ndonëse ka ecur në rrafsh).

---

[6] Ai që e transmeton këtë përshkrim (se ka qenë i kaftë – esmer) është Humejdi, ndërsa transmetuesit e tjerë kur e transmetojnë këtë hadith kanë thënë se ka qenë "أَزْهَرُ اللَّوْنِ" d.m.th.: ngjyra ka qenë e bardhë e përzier me të kuqe. Dhe kjo është e sakta se si ka qenë lëkura e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem.

# *Hadithi i tretë*

كَانَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ رَجُلًا مَرْبُوعًا بَعِيدَ مَا بَيْنَ الْمَنْكِبَيْنِ، عَظِيمَ الْجُمَّةِ إِلَى شَحْمَةِ أُذُنَيْهِ ، عَلَيْهِ حُلَّةٌ حَمْرَاءُ، مَا رَأَيْتُ شَيْئًا قَطُّ أَحْسَنَ مِنْهُ.

(Bera'e ibn Azib:) *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka qenë mesatar (në shtat),*[7] *dy shpatullat (*të majtën e të djathtën) *i ka pasur larg njëra-tjetrës, ka pasur flokë të gjatë të cilat i kanë mbërritur deri te bulat e veshëve, ka pasur rroba të kuqe*[8]*. Nuk kam parë kurrë ndonjë gjë më të bukur (mirë) sesa ai."*

---

[7] "مَرْبُوعًا – *ka qenë mesatar*", këtu jepet i njëjti përshkrim siç e dha Enes ibn Malik te hadithi i dytë kur tha: " رَبْعَةً", është e njëjta fjalë, që do të thotë se ka qenë mesatar (në shtat), as i lartë shumë e as i shkurtë. Kemi përmendur se i tërë ky përshkrim që i është bërë Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem ka qenë në mënyrë të përafërt, përndryshe kanë ardhur hadithe të tjera të sakta që tregojnë se ai ka qenë më afër gjatësisë sesa shkurtësisë, pra ka qenë pak më i gjatë sesa njerëzit me gjatësi normale, mesatare, mirëpo jo shumë i gjatë duke u dalluar nga lartë.

[8] Shprehja "حُلَّة" nënkupton rrobat e përbëra prej dy pjesëve, pjesën e lartë dhe të poshtme, siç veshën

“بَعِيدَ مَا بَيْنَ الْمَنْكِبَيْنِ“ - *dy shpatullat (*të majtën e të djathtën) *i ka pasur larg njëra-tjetrës”,* ka pasur hapësirë mes dy shpatullave, kanë qenë të gjëra. “مَنْكِب“ – menkiib - shpatulla” është pjesa ku takohet supi me krahun (humerusin), është skaji i sipërm i shpatullave. D.m.th. këto dy pjesë të trupit, dy *shpatullat*, menkiib-in e majtë dhe të djathtë, i ka pasur larg njëra-tjetrës, gjë që tregon se në pjesën e sipërme të shpinës ka qenë shumë i gjerë, ka pasur shpatulla të gjëra.

---

haxhilerët, dhe quhen “حُلَّةٌ” sepse njëra pjesë e mbulon tjetrën, e larta të poshtmen. Transmetuesi thotë se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka pasur në ngjyrë të kuqe njërën prej këtyre dy rrobave, kurse dihet se ai siç ka ardhur te Buhariu e Muslimi ka ndaluar veshjen e rrobave me ngjyrë të kuqe. Si bashkohet mes këtyre dy hadítheve? Disa prej dijetarëve kanë thënë: Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem kur ka veshur rroba me ngjyrë të kuqe, ngjyra e tyre nuk ka qenë e kuqe e pastër, nuk ka qenë krejt e kuqe, por ka qenë e përzier edhe me ngjyra të tjera. Kurse, ndalesa (e ardhur në hadithin tjetër) është kur rroba është krejt e kuqe (kjo për meshkujt).

“عَظِيمَ الْجُمَّةِ إِلَى شَحْمَةِ أُذُنَيْهِ” – *ka pasur flokë të mëdha të cilat i kanë mbërritur deri te bulat e veshëve*”. Shprehja “جُمَّة” tregon për flokë të gjata. Ndërsa, “شَحْمَة” është pjesa e butë e veshit në të cilën gratë i vënë vathët (e kjo për meshkujt nuk lejohet). Sa i përket flokëve të Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem është transmetuar se ato kanë qenë të gjata në tri forma dhe janë tri shprehje që përdoren në hadithe:

- shprehja e parë 'el wefre' që do të thotë: flokë të cilat mbërrijnë deri te bulat e veshëve,

- shprehja 'el-limmeh' që do të thotë: flokë të cilat tejkalojnë bulat e veshëve, qoftë nëse mbërrijnë deri te supet apo jo,

- shprehja 'el xhummeh' që do të thotë: flokë të cilat bien mbi supe, që mbulojnë dy menkiib.

Në këtë hadith thotë: "*flokë të mëdha të cilat i kanë mbërritur deri te bulat e veshëve*", mirëpo ne sqaruam se "**جُمَّة**" është kur flokët bien mbi supe, e jo deri te bulat e veshëve. Atëherë qëllimi me "**جُمَّة**" në këtë hadith është: flokë të gjata të cilat i kanë mbërritur deri te bulat e veshëve.

"مَا رَأَيْتُ شَيْئًا قَطُّ أَحْسَنَ مِنْهُ" – *Nuk kam parë kurrë ndonjë gjë më të bukur (mirë) sesa ai*". Nuk tha: "Nuk kam parë kurrë njeri më të bukur sesa ai", por tha: "*ndonjë gjë*", duke përfshirë kështu të gjitha gjërat, si: diellin, hënën, gjërat e bukura të kësaj bote etj. Allahu i ka dhënë pamje që shkëlqen, i ka dhënë atij të gjithë bukurinë e cila mund të ekzistojë te dikush prej njerëzve. Ndërsa, Aliu radijAllahu anhu ka thënë: "*S'kam parë para e pas tij askënd (më të bukur e më të mirë) sikurse ai.*" Pra, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka qenë më i bukur se çdokush apo se çdo gjë që ekziston në këtë botë.

# Hadithi i katërt

مَا رَأَيْتُ مِنْ ذِي لِمَّةٍ فِي حُلَّةٍ حَمْرَاءَ أَحْسَنَ مِنْ رَسُولِ اللَّهِ، لَهُ شَعْرٌ يَضْرِبُ مَنْكِبَيْهِ، بَعِيدُ مَا بَيْنَ الْمَنْكِبَيْنِ، لَمْ يَكُنْ بِالْقَصِيرِ وَلاَ بِالطَّوِيلِ

(Bera'e ibn Azib:) "*Nuk kam parë njeri me flokë të gjatë* (që tejkalojnë bulat e veshëve, qoftë nëse mbërrijnë deri te supet apo jo)*, në rroba të kuqe, më të bukur sesa Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem. Ka pasur flokë të gjatë të cilat i kanë rënë mbi shpatulla, shpatulla të gjëra, nuk ka qenë as i gjatë e as i shkurtë (por mesatar).*"[9]

[9] Sqarimet rreth përshkrimeve që janë dhënë në këtë hadith i kemi dhënë në hadithet më lartë.

# Hadithi i pestë

لَمْ يَكُنِ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بِالطَّوِيلِ وَلَا بِالْقَصِيرِ، شَثْنُ الْكَفَّيْنِ وَالْقَدَمَيْنِ، ضَخْمُ الرَّأْسِ، ضَخْمُ الْكَرَادِيسِ، طَوِيلُ الْمَسْرُبَةِ، إِذَا مَشَى تَكَفَّأَ تَكَفُّؤًا كَأَنَّمَا يَنْحَطُّ مِنْ صَبَبٍ، لَمْ أَرَ قَبْلَهُ وَلَا بَعْدَهُ مِثْلَهُ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ.

(Ali ibn ebi Talib:) "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk ka qenë as i gjatë e as i shkurtë, shuplakat e duarve dhe shputat e këmbëve i ka pasur të mëdha, kokën e madhe, nyje të mëdha të eshtrave, qime të gjata në gjoks. Kur ka ecur është luhatur/tundur, ka ecur siç zbritet nga një shpat (ultësirë). S'kam parë para e pas tij askënd (më të bukur e më të mirë) sikurse ai salAllahu alejhi ue selem.*"

---

Edhe këtu jepet përshkrimi se nuk ka qenë as i gjatë e as i shkurtë (por mesatar). Të gjithë ata që e kanë përshkruar Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem bashkohen në këtë pikë.

“شَثْنُ الْكَفَّيْنِ وَالْقَدَمَيْنِ“ – *shuplakat e duarve dhe shputat e këmbëve i ka pasur të mëdha”,* të mbushura me mish, por jo të vrazhda, përkundrazi, kanë qenë shumë të buta.

“ضَخْمُ الرَّأْسِ“ – *kokën e madhe*”, pak më të madhe sesa normalja.

Te përshkrimi “ضَخْمُ الْكَرَادِيسِ”, fjalës “كَرَادِيس” dijetarët i kanë dhënë dy komentime. Disa kanë thënë se janë majat e eshtrave, pra i ka pasur të mëdha majat e eshtrave. Disa kanë thënë se janë nyjat e eshtrave, pra i ka pasur të mëdha nyjat e eshtrave. Do të vijë dhe hadithi tjetër i Aliut që thotë: “جَلِيلُ الْمُشَاشِ“ – *nyjat e eshtrave*”, dhe kjo është për qëllim. Pra, nyjat e eshtrave i ka pasur të mëdha.

Këto përshkrime që ia bën Aliu radijAllahu anhu Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem në këtë transmetim, për duart, shputat e këmbëve, kokën, nyjat apo majat e eshtrave, tregojnë se ai salAllahu

alejhi ue selem ka qenë shumë i fuqishëm. Allahu i ka dhënë trup shumë të fuqishëm.

"طَوِيلُ الْمَسْرُبَةِ" – *qime që janë zgjatur nga gjoksi deri të kërthiza*". Qëllimi me "مَسْرُبَة" janë qimet prej gjoksit deri te kërthiza (që janë si vijë e hollë në mes të gjoksit). Këtë pjesë e ka pasur të mbushur me qime.

"إِذَا مَشَى تَكَفَّأَ تَكَفُّؤًا كَأَنَّمَا يَنْحَطُّ مِنْ صَبَبٍ" - *Kur ka ecur është luhatur/tundur, ka ecur siç zbritet nga një shpat (lartësirë)",* d.m.th. ka ecur shpejt sikur një njeri që është duke zbritur nga një shpat dhe me luhatje/tundje.

" لَمْ أَرَ قَبْلَهُ وَلَا بَعْدَهُ مِثْلَهُ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ " - *S'kam parë para e pas tij askënd (më të bukur e më të mirë) sikurse ai salAllahu alejhi ue selem."* Kjo tregon për plotsueshmërinë dhe përsosmërinë e pamjes së tij salAllahu alejhi ue selem. Allahu i ka dhënë atij bukuri e cila nuk gjendet te njerëzit e tjerë, dhe

nuk do të ketë njeri më të bukur sesa ai deri në Ditën e Gjykimit.

Hadithi i gjashtë është po i njëjti me të pestën, porse dallon vetëm zinxhiri i transmetuesve.

# Hadithi i shtatë

لَمْ يَكُنْ رَسُولُ اللَّهِ بِالطَّوِيلِ الْمُمَّغِطِ، وَلَا بِالْقَصِيرِ الْمُتَرَدِّدِ، وَكَانَ رَبْعَةً مِنَ الْقَوْمِ، لَمْ يَكُنْ بِالْجَعْدِ الْقَطَطِ، وَلَا بِالسَّبْطِ، كَانَ جَعْدًا رَجِلًا، وَلَمْ يَكُنْ بِالْمُطَهَّمِ وَلَا بِالْمُكَلْثَمِ، وَكَانَ فِي وَجْهِهِ تَدْوِيرٌ أَبْيَضُ مُشْرَبٌ، أَدْعَجُ الْعَيْنَيْنِ، أَهْدَبُ الْأَشْفَارِ، جَلِيلُ الْمُشَاشِ وَالْكَتَدِ، أَجْرَدُ ذُو مَسْرُبَةٍ، شَثْنُ الْكَفَّيْنِ وَالْقَدَمَيْنِ، إِذَا مَشَى تَقَلَّعَ كَأَنَّمَا يَنْحَطُّ فِي صَبَبٍ، وَإِذَا الْتَفَتَ الْتَفَتَ مَعًا، بَيْنَ كَتِفَيْهِ خَاتَمُ النُّبُوَّةِ، وَهُوَ خَاتَمُ النَّبِيِّينَ.

(Ali ibn ebi Talib:) "*Nuk ka qenë shumë i gjatë e as i shkurtë, por mesatar, nuk i ka pasur flokët shumë kaçurrela e as krejt të lëshuara (të drejta), ka qenë kaçurrel dhe flokëdrejtë* (mes kësaj), *nuk ka qenë i shëndoshë e nuk ka pasur fytyrë të rrumbullakët, e ka pasur fytyrën të rrumbullakët por jo krejt të tillë, ka pasur ngjyrë të bardhë e përzier me të kuqe, sy të zi, qerpikë të gjatë, ka pasur nyje/maje të mëdha të shpatullave dhe supe*

*të mëdha, nuk ka qenë me shumë qime, ka pasur qime si vijë e hollë (mes gjoksit) prej poshtë fytit deri te kërthiza, shuplakat e duarve dhe shputat e këmbëve i ka pasur të mëdha (*jo të ashpra, por të buta), *ka ecur fuqishëm, sikur ecët në një ultësirë. E kur është kthyer, këtë e ka bërë me tërë trupin e tij. Në mes dy krahëve e ka pasur vulën e Pejgamberisë, dhe ai është vula e Pejgamberëve."*[10]

---

"وَلَمْ يَكُنْ بِالْمُطَهَّمِ" – *nuk ka qenë i shëndoshë*", nuk e ka pasur trupin e lëshuar, të mbushur tepër me mish (mishtak), e as mishin të lëshuar prej shëndoshjes.

"وَلَا بِالْمُكَلْثَمِ" - *e nuk ka pasur fytyrë të rrumbullakët*", nuk e ka pasur fytyrën as shumë të

[10] Ky hadith është i dobët. Edhe vetë Tirmidhiu (në një libër tjetër të tij) ka treguar se ky hadith ka zinxhir të shkëputur të transmetuesve. Porse, shumica e përshkrimeve që janë përmendur në këtë hadith gjenden edhe te hadithet e tjera që janë të sakta.

rrumbullakët e as shumë të gjatë (ngushtë),` por mes kësaj.

“أَهْدَبُ الْأَشْفَارِ” – *qerpikë shumë të gjatë”.* Ai që ka qerpikë të gjatë kjo tregon për bukurinë e tij. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka qenë shumë i bukur, siç po shohim nga këto hadithe.

“أَجْرَدُ ذُو مَسْرُبَةٍ” – *nuk ka qenë me shumë qime, ka pasur qime si vijë e hollë (mes gjoksit) prej poshtë fytit deri te kërthiza*”, nuk ka pasur shumë qime në trup, nuk ka qenë prej atyre që quhen “esh’ar” të cilët kanë shumë qime në trup, por ka pasur qime si vijë e hollë në mes të gjoksit, prej vrimës poshtë fytit duke vazhduar deri te kërthiza, si dhe në disa vende të tjera, që do të përmendim në hadithin e ardhshëm.

“إِذَا مَشَى تَقَلَّعَ كَأَنَّمَا يَنْحَطُّ فِي صَبَبٍ” – *ka ecur fuqishëm, sikur ecët në një ultësirë*”, e nuk ka ecur duke hedhur hapa të rënduar sikur janë të lodhur.

“وَإِذَا الْتَفَتَ الْتَفَتَ مَعًا“ - *E kur është kthyer, këtë e ka bërë me tërë trupin e tij*”, nuk e ka kthyer vetëm kokën mbrapa, por tërë trupin, kur e ka thirrur ndokush. Kjo tregon për modestinë e tij. Këtu nuk përfshihet kthimi i kokës majtas apo djathtas.

“بَيْنَ كَتِفَيْهِ خَاتَمُ النُّبُوَّةِ“ - *Në mes dy krahëve e ka pasur vulën e Pejgamberisë*”. Është fjala për një copë mishi e cila është dalluar në mes dy krahëve.

“وَهُوَ خَاتَمُ النَّبِيِّينَ“ - *dhe ai është vula e Pejgamberëve*”, nuk ka Pejgamber pas tij. Kush pretendon pas vdekjes së Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem se është i Dërguar i Allahut, ai gënjen. Allahu thotë:

“**Muhamedi nuk është babai i askujt prej burrave tuaj, por është i Dërguari i Allahut dhe vula e profetëve...”** Ahzab 40.

# Hadithi i tetë

كَانَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَخْمًا مُفَخَّمًا، يَتَلَأْلَأُ وَجْهُهُ تَلَأْلُؤَ الْقَمَرِ لَيْلَةَ الْبَدْرِ، أَطْوَلُ مِنَ الْمَرْبُوعِ، وَأَقْصَرُ مِنَ الْمُشَذَّبِ، عَظِيمُ الْهَامَةِ، رَجِلُ الشَّعْرِ، إِنِ انْفَرَقَتْ عَقِيقَتُهُ فَرَّقَهَا، وَإِلَّا فَلَا يُجَاوِزُ شَعْرُهُ شَحْمَةَ أُذُنَيْهِ إِذَا هُوَ وَفَّرَهُ، أَزْهَرُ اللَّوْنِ، وَاسِعُ الْجَبِينِ، أَزَجُّ الْحَوَاجِبِ سَوَابِغَ فِي غَيْرِ قَرَنٍ، بَيْنَهُمَا عِرْقٌ يُدِرُّهُ الْغَضَبُ، أَقْنَى الْعِرْنَيْنِ، لَهُ نُورٌ يَعْلُوهُ، يَحْسَبُهُ مَنْ لَمْ يَتَأَمَّلْهُ أَشَمَّ، كَثُّ اللِّحْيَةِ، سَهْلُ الْخَدَّيْنِ، ضَلِيعُ الْفَمِ ، مُفْلَجُ الْأَسْنَانِ، دَقِيقُ الْمَسْرُبَةِ، كَأَنَّ عُنُقَهُ جِيدُ دُمْيَةٍ فِي صَفَاءِ الْفِضَّةِ، مُعْتَدِلُ الْخَلْقِ، بَادِنٌ مُتَمَاسِكٌ، سَوَاءُ الْبَطْنِ وَالصَّدْرِ، عَرِيضُ الصَّدْرِ، بَعِيدُ مَا بَيْنَ الْمَنْكِبَيْنِ، ضَخْمُ الْكَرَادِيسِ، أَنْوَرُ الْمُتَجَرَّدِ، مَوْصُولُ مَا بَيْنَ اللَّبَّةِ وَالسُّرَّةِ بِشَعْرٍ يَجْرِي كَالْخَطِّ، عَارِي الثَّدْيَيْنِ وَالْبَطْنِ مِمَّا سِوَى ذَلِكَ، أَشْعَرُ الذِّرَاعَيْنِ وَالْمَنْكِبَيْنِ وَأَعَالِي الصَّدْرِ، طَوِيلُ الزَّنْدَيْنِ، رَحْبُ الرَّاحَةِ، شَثْنُ الْكَفَّيْنِ وَالْقَدَمَيْنِ، سَائِلُ الْأَطْرَافِ - أَوْ قَالَ: شَائِلُ الْأَطْرَافِ

- خَمْصَانُ الْأَخْمَصَيْنِ، مَسِيحُ الْقَدَمَيْنِ، يَنْبُو عَنْهُمَا الْمَاءُ، إِذَا زَالَ زَالَ قَلِعًا، يَخْطُو تَكَفِّيًا، وَيَمْشِي هَوْنًا، ذَرِيعُ الْمِشْيَةِ، إِذَا مَشَى كَأَنَّمَا يَنْحَطُّ مِنْ صَبَبٍ، وَإِذَا الْتَفَتَ الْتَفَتَ جَمِيعًا، خَافِضُ الطَّرْفِ، نَظَرُهُ إِلَى الْأَرْضِ أَطْوَلُ مِنْ نَظَرِهِ إِلَى السَّمَاءِ، جُلُّ نَظَرِهِ الْمُلَاحَظَةُ، يَسُوقُ أَصْحَابَهُ وَيَبْدَأُ مَنْ لَقِيَ بِالسَّلَامِ.

(Hinde ibn ebi Haleh:) "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka qenë i madh dhe i madhëruar (respektuar), fytyra e tij ka ndriçuar (shkëlqyer) si hëna në natën e Bedrit, ka qenë pak më i gjatë sesa mesatarja, më i shkurtë sesa personi i gjatë e i hollë, kokën e madhe, flokë pak kaçurrela, nëse ka pasur mundësi i ka ndarë flokët në dy pjesë, e nëse jo i ka lënë të lëshuara (*pas kokës*), ngjyra e tij ka qenë e bardhë (e përzier me të kuqe), ballin e gjerë, ka pasur vetulla të gjata e të holla deri në fund të syrit, nuk i ka pasur të bashkuara* (ndërmjet), *mes tyre ka pasur një damar i cili i është dukur kur është zemëruar,*[11]

[11] Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem është zemëruar e hidhëruar kur janë shkelur urdhrat e Allahut, përndryshe ai

*hundën e ka pasur të gjatë (të drejtë), ka pasur dritë që e ka mbuluar, ai që nuk e ka këqyrë mirë ka menduar se maja e hundës së tij është e ngritur, ka pasur mjekër të shpeshtë, mollëzat e faqeve i ka pasur të rrafshëta (jo të ngritura), gojë të madhe, ndërmjet dhëmbëve (të parë, poshtë e lartë) ka pasur hapësirë, ka pasur pak qime* (si një vijë e hollë në mes të gjoksit) *prej poshtë fytit deri te kërthiza, qafa e tij ka qenë sikur të ishte prej fildishi, ka pasur krijim të drejtë (proporcional), ka pasur trup të mbushur (trupmadh), gjoksin e barkun i ka pasur të rrafshët, gjoks të gjerë, dy shpatullat (*të majtën e të djathtën) *i ka pasur larg njëra-tjetrës, nyje (a maje) të mëdha të eshtrave, pjesët ku nuk ka pasur qime i kanë ndriçuar (shkëlqyer), ndërmjet vrimës së fytit dhe kërthizës ka pasur qime sikur një vijë e drejtë* (e hollë), *ndërsa te gjinjtë dhe barku nuk ka pasur qime, nuk ka pasur qime përveçse kaq, gjithashtu ka pasur qime në dy krahët e tij, në shpatullat e tij dhe lartë në gjoks, i ka pasur të gjata dy pjesët e poshtme të parakrahëve, shuplakë të gjerë të dorës, shuplakat e duarve dhe shputat e këmbëve i ka pasur të mëdha, gjymtyrë të gjata mesatarisht, shputën e këmbës*

---

ka pasur natyrë të butë dhe ka qenë falës (në gjërat e kësaj bote).

(pjesën që prek tokën) *e ka pasur të ngritur mesatarisht, shputa të lëmuara, nëse do ishte derdhur uji mbi to nuk do të qëndronte aty, kur e ka hedhur hapin e ka ngritur këmbën fuqishëm, ka ecur me luhatje, megjithëkëtë ka ecur me modesti, ka hedhur hapa të mëdhenj, ka ecur sikur të zbresë nga një lartësi, kur është kthyer mbrapa është kthyer me tërë trupin, e ka ulur shikimin shumë, shikimi i tij në tokë ka qenë më i gjatë sesa në qiell, shumicën e herëve ka shikuar me meditim, kur ka ecur me shokët e tij i ka vendosur përpara, kush e ka takuar atë, ai (Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem) ka shpejtuar për t'i dhënë i pari selam."*[12]

---

"فَخْمًا – *i madh*" qëllimi është se ka qenë madhështor. Çdo gjë që ka të bëjë me Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem ka qenë e madhe, shumë madhështore, si: cilësitë e tij, pamja e tij, virtytet e tij.

[12] Ky hadith, e të cilin autori e sjellë në shumë tema të librit të tij, ka zinxhir të dobët, mirëpo shumica e përshkrimeve që janë përmendur në këtë hadith janë të sakta, të sjella edhe në hadithe të tjera.

“مُفَخَّمًا” – i *madhëruar (i respektuar)*” në zemrat e shokëve të tij; dhe se çdo kush që e ka parë e ka respektuar atë, qoftë dhe nëse e ka parë një herë në jetë.

“يَتَلَأْلأُ وَجْهُهُ تَلأْلُؤَ الْقَمَرِ لَيْلَةَ الْبَدْرِ” - *fytyra e tij ka ndriçuar (shkëlqyer) si hëna në natën e Bedrit”,* në natën e Bedrit hëna është e plotë, ka ndriçimin më të madh. Netët e Bedrit janë nata e trembëdhjetë, e katërmbëdhjetë dhe e pesëmbëdhjetë e çdo muaji hënor.

“مُشَذَّب” d.m.th.: ai që është i gjatë e i hollë. E gjatësia e të tillit dallohet më shumë sesa e atij që është i gjatë dhe i shëndoshë. Pra, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka qenë më i shkurtë sesa i tilli (i gjati e i holli). Këtu kuptojmë se ai nuk ka qenë as shumë i gjatë e as shumë i shkurtë, ka qenë mes kësaj, por pak më afër gjatësisë.

“أَزْهَرُ اللَّوْنِ“ - *ngjyra e tij ka qenë e bardhë”,* jo krejt e bardhë, siç e kemi shpjeguar, por ka qenë e përzier me të kuqe.

“ أَزَجُّ الْحَوَاجِبِ سَوَابِغَ “ - *vetulla të gjata e të holla deri në fund të syrit”.* Në arabisht “حَوَاجِب” quhet ashti mbi sy, mishi në këtë pjesë dhe vetulla. Këtë pjesë e ka pasur të gjatë. Vetullat e tij kanë qenë shumë të gjata dhe njëkohësisht të holla, duke vazhduar deri në fund të syrit, pra ka pasur vetulla shumë të bukura.

“فِي غَيْرِ قَرَنٍ“ - *nuk i ka pasur të bashkuara* (ndërmjet)”. Ai salAllahu alejhi ue selem nuk i ka pasur vetullat të kapura e të bashkuara ndërmjet, por ka pasur hapësirë e ndarje ndërmjet tyre. Arabët- dhe të gjithë njerëzit- e kanë pëlqyer këtë. Vetullat e ndara janë më të bukura.

“لَهُ نُورٌ يَعْلُوهُ“ - *ka pasur dritë që e ka mbuluar*”. Dijetarët thonë se ose ka pasur dritë e cila ia ka mbuluar hundën, ose që ia ka mbuluar fytyrën e

tij. Porse, kjo është njëjtë, të dy interpretimet rezultojnë në njëri-tjetrin, kështu nëse i ka bërë dritë fytyra atëherë i ka bërë dritë edhe hunda, dhe anasjelltas; ka pasur një dritë nga e cila ka shkëlqyer fytyra dhe hunda e tij.

"يَحْسَبُهُ مَنْ لَمْ يَتَأَمَّلْهُ أَشَمَّ" - *ai që nuk e ka këqyrë mirë ka menduar se hunda e tij është e ngritur*" Këtu "أَشَمّ" është hunda e cila fundin e ashtit (majën e hundës) e ka të ngritur dhe pjesën e lartë e ka të drejtë. Hunda e tij nuk ka qenë e tillë, por për shkak të dritës që ka pasur, ai që nuk e ka këqyrë mirë ka menduar se ka qenë e tillë. Përkundrazi, hunda e tij ka qenë e gjatë e drejtë, e nuk ka qenë e ngritur maja e hundës së tij.

"سَهْلُ الْخدَّيْنِ" – *mollëzat e faqeve i ka pasur të rrafshëta*", e jo shumë të ngritura.

"ضَلِيعُ الْفَمِ" – *gojën e madhe*", kjo cilësi është e lavdëruar tek arabët sepse ai që ka gojë të madhe

është më orator, flet dhe i shqipton shkronjat më mirë.

"مُفْلَجُ الْأَسْنَانِ" – *kishte hapësirë ndërmjet dhëmbëve të parë*". Fjala "مُفْلَج" d.m.th. kur ndërmjet dhëmbëve të parë (lartë e poshtë) ka hapësirë. E kjo llogaritet prej bukurisë. Ka qenë traditë tek arabët, në të kaluarën, që t'i tëhollonte ai i cili nuk e kishte këtë hapësirë, në mënyrë që të bënte këtë hapësirë mes dhëmbëve. Këtë bukuri ia kishte dhënë Allahu Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, e jo se ai vetë ka ndërhyrë mes dhëmbëve, andaj ai salAllahu alejhi ue selem ka ndaluar tëhollimin mes dhëmbëve për të bërë hapësirë, ngase këtë e ka llogaritur ndryshim të krijimit të Allahut dhe se ai që e vepron këtë është i mallkuar nga Ai.

"كَأَنَّ عُنُقَهُ جِيدُ دُمْيَةٍ فِي صَفَاءِ الْفِضَّةِ" - *qafa e tij ka qenë sikur të ishte prej fildishi*", si një gjë e bërë me fildish e vendosur në argjend të pastër. Kjo tregon se qafa tij ka qenë e ndritshme, e bukur, e drejtë,

sikur të ishte prej fildishi. Të gjitha gjymtyrët e tij kanë qenë të tilla, në formën më të mirë, proporcionale.

“مُعْتَدِلُ الْخَلْقِ” – *ka pasur krijim të drejtë*”, nuk e ka pasur një gjymtyrë më të gjatë sesa tjetrën, apo në formë jo proporcionale.

“بَادِنٌ مُتَمَاسِكٌ” – *ka pasur trup të mbushur (trupmadh)*”. Në një hadith më lartë transmetuesi thotë: “وَلَمْ يَكُنْ بِالْمُطَهَّمِ – *nuk ka qenë i shëndoshë*”, nuk e ka pasur trupin të mbushur tepër me mish, nuk ka qenë trupi dhe mishi i lëshuar prej shëndoshjes. Ndërsa, në këtë hadith gjejmë: “*ka pasur trup të mbushur*”. Dhe kjo tregon se trupi i tij ka qenë i fuqishëm, nuk ka qenë i shëndoshë, mirëpo trupi i tij ka qenë i mbushur me mish, ka qenë trupmadh, por jo trup të lëshuar; e nuk ka qenë kështu për shkak të shëndoshjes apo dhjamit, por për shkak të forcës që ia ka dhënë Allahu.

“سَوَاءُ الْبَطْنِ وَالصَّدْرِ“ – *gjoksin e barkun i ka pasur të rrafshët*”, nuk e ka pasur barkun e madh, që i dallohet e i duket; gjoksin nuk e ka pasur të dalë jashtë, s’ka qenë më i dukshëm dhe më i shfaqur sesa barku. Mirëpo, i ka pasur të rrafshët.

“عَرِيضُ الصَّدْرِ“ – *gjoks të gjerë*”. Është përmendur më lartë: “*dy supet (*të majtin e të djathtin) *i ka pasur larg njëra-tjetrës”,* ka pasur hapësirë mes dy supeve, pra në pjesën e sipërme të shpinës ka qenë shumë i gjerë, ka pasur shpatulla të gjëra. Këtu përmendet se e njëjta gjë ka qenë edhe me gjoksin e tij salAllahu alejhi ue selem, pra pjesa e sipërme e trupit ka qenë shumë e gjerë, ose siç ka ardhur në një hadith se nyjat e trupit i ka pasur shumë të mëdha. Kjo tregon se sa i fuqishëm ka qenë ai.

“أَنْوَرُ الْمُتَجَرَّدِ“ - *pjesët ku nuk ka pasur qime i kanë ndriçuar (shkëlqyer*)”. Fjala “مُتَجَرَّد” ka dy kuptime: a) pjesa ku nuk ka pasur qime, b) pjesa e cila i është zbuluar (nga rrobat).

“أَشْعَرُ الذِّرَاعَيْنِ وَالْمَنْكِبَيْنِ“ - *gjithashtu ka pasur qime në dy krahët e tij dhe në shpatullat e tij”*. Në arabisht “ذِّرَاع” d.m.th.: prej bërrylit deri te gishtat. “وَأَعَالِي الصَّدْرِ“ – *dhe lartë në gjoks*”. Thamë se te gjinjtë nuk ka pasur qime, mirëpo në pjesën e lartë të gjoksit ka pasur.

“طَوِيلُ الزَّنْدَيْنِ“ – *i ka pasur të gjata dy pjesët afër nyjave të duarve*”. Në arabisht “زَّنْدَيْن” d.m.th. dy pjesët te ana e poshtme e parakrahut; ato nuk i ka pasur të trasha, por të gjata (në formën më të mirë).

“سَائِلُ الْأَطْرَافِ“ – *gjymtyrë të gjata*”. Në arabisht “أَطْرَاف” d.m.th. gjymtyrët e trupit. Nuk kanë qenë të gjata jashtë normales, por kanë qenë mesatare. I gjithë trupi i Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem ka qenë mesatar, gjymtyrët kanë qenë në harmoni me njëra-tjetrën, kanë qenë proporcionale.

“خَمْصَانُ الْأَخْمَصَيْنِ“ - *shputën e këmbës (pjesën që prek tokën) të ngritur mesatarisht”*. Në arabisht

“أَخْمَص” është pjesa e shputës e cila prek tokën, as nuk e ka pasur të rrafshët e as të ngritur shumë, por mes kësaj.

“مَسِيحُ الْقَدَمَيْنِ” – *shputa të lëmuara*”, nuk ka pasur në to çarje.

“يَنْبُوعَنْهُمَا الْمَاءُ” - *nëse do ishte derdhur uji mbi to nuk do të qëndronte aty”,* për shkak se kanë qenë të lëmuara, e nëse do të ishin të çara atëherë uji do të qëndronte në to. Të njëjta kanë qenë dhe shuplakat e duarve të tij. Sahabët për shuplakat e duarve të tij kanë thënë se kanë qenë më të buta sesa llojet më të mira të mëndafshit, nuk kanë qenë të vrazhda.

“إِذَا زَالَ زَالَ قَلِعًا” - *kur e ka hedhur hapin e ka ngritur këmbën fuqishëm”,* e jo sikur ecja me dembeli apo me lodhje, por ka ecur si një burrë shumë i fuqishëm.

“يَخْطُو تَكَفِّيًا” - *ka ecur me luhatje sikur të zbresë nga një ultësirë”*. Fjala “تَكَفِّيًا” d.m.th. ka ecur me luhatje, pra për shkak se ka ecur fuqishëm trupi tij është luhatur.

“وَيَمْشِي هَوْنًا” – *megjithëkëtë ka ecur me modesti*”, me thjeshtësi, kjo është ecja mesatare, e jo me mendjemadhësi e kryelartësi. Kjo është cilësi e robërve të të Gjithmëshirshmit, siç ka thënë Allahu në Kuran:

**“Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë...”** Furkan 63.

“ذَرِيعُ الْمِشْيَةِ” - *ka hedhur hapa të mëdhenj*”, përveç që ka ecur fuqishëm, ka pasur edhe hapa të mëdhenj. Këtë nuk e ka bërë që të tregohet i tillë, porse të tillë e ka krijuar Allahu.

“وَإِذَا الْتَفَتَ الْتَفَتَ جَمِيعًا” – *kur është kthyer mbrapa është kthyer me tërë trupin*”, e nuk e ka kthyer vetëm kokën, kur dikush e ka thirrur prej mbrapa. Kjo

tregon për modestinë e tij të plotë. Kjo ka të bëjë vetëm me kthimin mbrapa, ndërsa majtas e djathtas e ka kthyer kokën.

“نَظَرُهُ إِلَى الْأَرْضِ أَطْوَلُ مِنْ نَظَرِهِ إِلَى السَّمَاءِ” – *shikimi i tij në tokë ka qenë më i gjatë sesa në qiell*”, shumicën e kohës shikimin e ka pasur të hedhur për toke.

“جُلُّ نَظَرِهِ الْمُلَاحَظَةُ” – *shumicën e herëve ka shikuar me meditim*”. Nuk ka qenë shikim lakmues kur ka shikuar, por ka shikuar me meditim të thellë, nuk ka shikuar për të parë se çfarë po ndodhë, për të hulumtuar.

“يَسُوقُ أَصْحَابَهُ” - *kur ka ecur me shokët e tij i ka vendosur përpara”,* nuk u ka paraprirë atyre, por ka ecur i fundit, që ata t’i prijnë atij.

“وَيَبْدَأُ مَنْ لَقِيَ بِالسَّلَامِ” - *kush e ka takuar atë, ai (Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem) ka shpejtuar për t’i dhënë i pari selam”.* Në një transmetim tjetër thotë:

"*i pari e ka filluar selamin*", qoftë nëse tjetri ka qenë fëmijë etj. Kjo gjë, shpejtimi për të dhënë i pari selam, është prej sunetit dhe një gjë e preferuar.

# Hadithi i nëntë

كَانَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ ضَلِيعَ الْفَمِ، أَشْكَلَ الْعَيْنِ، مَنْهُوسَ الْعَقِبِ

(Xhabir ibn Semurah:) "*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka pasur gojën e madhe, pjesën e bardhë të syve e ka pasur pak në të kuqe, në thembrën e tij nuk ka pasur shumë mish.*"

---

"أَشْكَلَ الْعَيْنِ" *–pjesën e bardhë të syve e ka pasur pak në të kuqe*", pra bardhësinë e syve e ka pasur paksa të skuqur (të përzier me të kuqe), e nuk e ka pasur krejt të bardhë. Kjo gjë është e lavdëruar për syrin.

# Hadithi i dhjetë

رَأَيْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فِي لَيْلَةٍ إِضْحِيَانٍ، وَعَلَيْهِ حُلَّةٌ حَمْرَاءُ، فَجَعَلْتُ أَنْظُرُ إِلَيْهِ وَإِلَى الْقَمَرِ، فَلَهُوَ عِنْدِي أَحْسَنُ مِنَ الْقَمَرِ

(Xhabir ibn Semurah:)

*"E kam parë Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem në një natë shumë të ndritshme dhe ai ka pasur veshur rroba të kuqe, pastaj fillova të shikoj atë dhe hënën, dhe pashë se ai (sa për mua) është më i bukur sesa hëna."*[13]

---

"إِضْحِيَانٍ" -kur hëna është e plotë, e bukur, kur ndriçon më së shumti, e kjo është nata e katërmbëdhjetë e muajit hixhri.

[13] Zinxhiri i këtij hadithi është i dobët. Mirëpo, përngjasimi i fytyrës së Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem me hënën është transmetuar në shumë hadithe të tjera të sakta, të cilat e bëjnë këtë hadith të lejuar për t'u argumentuar me të.

“وَعَلَيْهِ حُلَّةٌ حَمْرَاءُ“ - *dhe ai ka pasur veshur rroba të kuqe*”, e kemi shpjeguar më lartë këtë gjë më gjerësisht.

“فَجَعَلْتُ أَنْظُرُ إِلَيْهِ وَإِلَى الْقَمَر“ - *pastaj fillova të shikoj atë dhe hënën*”, duke bërë krahasim mes tyre. Ky krahasim mes fytyrës së tij dhe hënës është sado pak një përafrim (sqarim) ndaj nesh (që nuk e kemi parë) se sa i bukur ka qenë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem, se përndryshe Allahu e ka mbuluar fytyrën e tij me bukuri shumë më të madhe sesa hëna kur është me ndriçimin më të plotë, saqë ajo as që ishte krahasuar me të. Sahabët kanë dashur të na tregojnë neve sesa i bukur ka qenë ai salAllahu alejhi ue selem, se nëse do të krahasohej me hënën (kur është e plotë) atëherë ai do të ishte shumë më i bukur.

# Hadithi i njëmbëdhjetë

سَأَلَ رَجُلٌ الْبَرَاءَ بْنَ عَازِبٍ: أَكَانَ وَجْهُ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ مِثْلَ السَّيْفِ؟ قَالَ: لَا، بَلْ مِثْلَ الْقَمَرِ

Një burrë e ka pyetur Bera'e ibn Azib: "*A ka qenë fytyra e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem sikur shpata?*" Ka thënë: "*Jo, ka qenë sikur hëna.*"[14]

---

Kjo ka dy kuptime:

1. "A ka shkëlqyer dhe ndriçuar fytyra e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem sikurse shpata?" – Jo, por ka shkëlqyer e ndriçuar më shumë sesa hëna.

[14] Ka zinxhirë të dobët, por ngjashëm me të ka ardhur përmes një rruge tjetër të saktë, që e transmeton Buhariu në sahihun e tij.

2. “A ka qenë fytyra e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem e gjatë sikurse shpata?”

   –Jo, por ka qenë e rrumbullakët sikurse hëna.

Ibn Haxher rahimehullah kur komenton sahihun e Buhariut thotë: “*Pyetësi sikur ka pasur për qëllim me këtë pyetje se a ka qenë gjatësia e fytyrës së Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem sikur shpata. Atëherë Bera'e i ka thënë: "Jo, ka qenë sikur hëna", e rrumbullakët sikur hëna. Dhe kuptimi tjetër është se e ka pasur për qëllim se fytyra e tij ka qenë sikur shpata, sa i përket shkëlqimit/ndriçimit, atëherë Bera'e i ka thënë: "Jo, ka qenë sikur hëna", ka shkëlqyer më shumë se aq. E ka dhënë këtë përgjigje sepse ajo bashkon të dy këto cilësi: shkëlqen (më shumë sesa shpata) dhe është e rrumbullakët (sikur hëna).*” Porse, e kemi shpjeguar më lartë se fytyra e tij salAllahu alejhi ue selem nuk ka qenë krejt e rrumbullakët, por ka qenë mes formës së rrumbullakët dhe formës së gjatë, pra ka qenë mesatare (mes kësaj).

# Hadithi i dymbëdhjetë

كَانَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَبْيَضَ كَأَنَّمَا صِيغَ مِنْ فِضَّةٍ، رَجِلَ الشَّعْرِ.

(Ebu Hurejra:)

"*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka qenë i bardhë, fytyra e tij ka (shkëlqyer) sikur të ishte prej argjendi. Ka pasur flokë mesatare.*"15

---

Ngjyra e tij nuk ka qenë krejt e bardhë e as krejt e kaftë, por mes kësaj, pra e bardhë e përzier me të kuqe.

"كَأَنَّمَا صِيغَ مِنْ فِضَّةٍ" - *fytyra e tij ka (shkëlqyer) sikur të ishte prej argjendi*", qëllimi është se ka shkëlqyer dhe ndriçuar fytyra e lëkura e tij, prej

[15] Ky hadith ka zinxhir të dobët sepse ka si transmetues Salih ibn ebi el Ekhdar, porse merret në konsideratë kur hadithin e tij e transmetojnë të tjerët, prapë pranohet si hasen.

bardhësisë, sikurse argjendi që është i bardhë dhe shkëlqen.

"رَجِلَ الشَّعْرِ" - *Ka pasur flokë mesatare*", d.m.th. as krejt kaçurrela e as krejt të drejta, por mes kësaj.

# Hadithi i trembëdhjetë

رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: «عُرِضَ عَلَيَّ الْأَنْبِيَاءُ، فَإِذَا مُوسَى عَلَيْهِ السَّلَامُ ضَرْبٌ مِنَ الرِّجَالِ، كَأَنَّهُ مِنْ رِجَالِ شَنُوءَةَ، وَرَأَيْتُ عِيسَى ابْنَ مَرْيَمَ عَلَيْهِ السَّلَامُ، فَإِذَا أَقْرَبُ مَنْ رَأَيْتُ بِهِ شَبَهًا عُرْوَةُ بْنُ مَسْعُودٍ، وَرَأَيْتُ إِبْرَاهِيمَ عَلَيْهِ السَّلَامُ، فَإِذَا أَقْرَبُ مَنْ رَأَيْتُ بِهِ شَبَهًا صَاحِبُكُمْ، يَعْنِي نَفْسَهُ، وَرَأَيْتُ جِبْرِيلَ عَلَيْهِ السَّلَامُ فَإِذَا أَقْرَبُ مَنْ رَأَيْتُ بِهِ شَبَهًا دِحْيَةُ.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "*Më janë shfaqur të gjithë Pejgamberët. Pashë se Musa ka qenë prej burrave mesatarë, (ngjante) sikur të ishte prej burrave të fisit Shenu'eh. Pashë Isën alejhi ue selem, birin e Merjemes, dhe vërejta se ai i cili më së shumti i ngjan atij është Urwetu ibn Mes'ud. Pashë Ibrahimin alejhi ue selem dhe vërejta se njeriu i cili më së shumti i ngjan atij është shoku juaj* (d.m.th ai vetë). *Dhe pashë Xhibrilin alejhi ue selem dhe vërejta se njeriu i cili më së shumti i ngjan atij është Dihjeh."*

“عُرِضَ عَلَيَّ الْأَنْبِيَاءُ“ - *Më janë shfaqur të gjithë Pejgamberët*”, dijetarët thonë se kjo ose ka ndodhur në ëndërr, ose në natën kur ai salAllahu alejhi ue selem është ngritur në qiell, kur ka shkuar të falet në xhaminë Bejtul Makdis dhe u ka prirë të gjithë Pejgamberëve në namaz, e pastaj është ngritur për në qiell (natën e Israsë dhe Miraxhit).

“فَإِذَا مُوسَى عَلَيْهِ السَّلَامُ ضَرْبٌ مِنَ الرِّجَالِ“ – *dhe kam parë se Musa ka qenë prej burrave mesatarë*”, as i gjatë në trup e as i shkurtë.

“كَأَنَّهُ مِنْ رِجَالِ شَنُوءَةَ“ – *sikur të ishte prej burrave të fisit Shenu'eh*”. Ky fis është prej fiseve të Jemenit. Burrat e këtij fisi kanë qenë të njohur si të fuqishëm e me trup të drejtë. Në këtë formë e ka përshkruar Profetin Musa, alejhi ue selem.

“عُرْوَةُ بْنُ مَسْعُودٍ“ - *Urwetu ibn Mes'ud*”, njëri prej shokëve të Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem.

“ فَإِذَا أَقْرَبُ مَنْ رَأَيْتُ بِهِ شَبَهًا صَاحِبُكُمْ، يَعْنِي نَفْسَهُ - *dhe vërejta se njeriu që më së shumti i ngjan atij është shoku juaj*”, ka pasur për qëllim vetveten. Muhamedi salAllahu alejhi ue selem është nip (pasardhës) i Ibrahimit alejhi ue selem.

دحية الكلبي - Dihjeh el Kelbi ka qenë njëri prej shokëve të Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. Ai ka qenë prej sahabëve më të bukur. Në shumicën e rasteve të ardhjes së Xhibrilit te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem në formën e njeriut, ka ardhur në formën e Dihjeh.

# Hadithi i katërmbëdhjetë

عَنْ سَعِيدٍ الْجُرَيْرِيِّ قَالَ: سَمِعْتُ أَبَا الطُّفَيْلِ يَقُولُ: «رَأَيْتُ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ وَمَا بَقِيَ عَلَى وَجْهِ الْأَرْضِ أَحَدٌ رَآهُ غَيْرِي» ، قُلْتُ: صِفْهُ لِي، قَالَ: «كَانَ أَبْيَضَ مَلِيحًا مُقَصَّدًا

Ebu Tufejl:
"*E kam parë Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem dhe s'kishte tjetër në fytyrë të tokës përveç meje* (prej atyre që e kanë parë atë)*.*" I thotë Seid el Xhurejri: "*Ma përshkruaj atë*!" I thotë: "*Ka qenë i bardhë, i bukur dhe mesatar*."

---

"وَمَا بَقِيَ عَلَى وَجْهِ الْأَرْضِ أَحَدٌ رَآهُ غَيْرِي" - *dhe nuk ka mbetur në fytyrë të tokës përveç meje* (prej atyre që e kanë parë atë)". Ebu Tefejli ka qenë i fundit që e ka parë Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem, ai ka qenë sahabiu i fundit që ka vdekur. Ai e

përshkruan atë me tri cilësi, të cilat përmbledhin të gjithë përshkrimin që kemi përmendur deri tash.

“كَانَ أَبْيَضَ“ – *ka qenë i bardhë*”, qëllimi është siç kemi përmendur më lartë se nuk ka qenë krejt i bardhë e as krejt i kaftë, bardhësia e tij ka qenë e përzier me të kaftën ose me të kuqen.

“مَلِيحًا“ – *i bukur*”. Ai ka qenë i bukur në cilësitë e tij, në formën e tij dhe në lëkurën e tij, ka qenë i bukur në çdo gjë, çdo gjë që ka pasur të bëjë me të ka qenë e bukur.

“مُقَصَّدًا“ – *mesatar*”, në çdo gjë ka qenë mesatar, në gjatësinë e tij, në ngjyrën e lëkurës, në peshën e trupit, në llojin e flokëve.

# Hadithi i pesëmbëdhjetë

كَانَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَفْلَجَ الثَّنِيَّتَيْنِ، إِذَا تَكَلَّمَ رُئِيَ كَالنُّورِ يَخْرُجُ مِنْ بَيْنِ ثَنَايَاهُ

(Ibn Abbasi:)

"*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ndërmjet dhëmbëve të parë (lartë e poshtë) ka pasur hapësirë, kur ka folur është dukur sikur po del dritë*[16] *prej gojës së tij (apo këtyre dhëmbëve).*"[17]

---

[16] Shejkh Abdurrezak el Bedr tërheq vërejtjen sa i përket dritës që është përmendur në disa hadithe duke thënë se disa njerëz gabojnë duke menduar se është fjala për dritë fizike, siç bën dritë qiriu, apo llamba. Madje, kanë shkuar deri aty sa kanë menduar se ai salAllahu alejhi ue selem ka bërë dritë rreth tij duke mos pasur hije. Ky është kuptim i gabuar. Kanë ardhur hadithe të shumta që e kundërshtojnë këtë dhe që tregojnë se kanë gabuar ata që e kanë kuptuar këtë gjë në këtë mënyrë. Aisha radijAllahu anha ka treguar: *"Një natë pashë se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk ishte në shtrat me mua. E kërkova atë. Ishte në xhami. Dhe dora ime hasi në dy shputat e këmbëve të tij (të drejtuara, të bashkuara, me gishtat e kthyer kah kibla, duke qenë në sexhde). E dëgjova duke thënë në sexhde:* " **اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِرِضَاكَ مِنْ سَخَطِكَ، وَبِمُعَافَاتِكَ مِنْ عُقوبَتِكَ، وَأَعُوذُ بِكَ مِنْكَ، لَا أُحْصِي ثَنَاءً عَلَيْكَ، أَنْتَ كَمَا أَثْنَيْتَ عَلَى نَفْسِكَ** - *O Allah, kërkoj*

*mbrojtje me Kënaqësinë Tënde ndaj zemërimit Tënd, me shpëtimin Tënd ndaj ndëshkimit Tënd dhe kërkoj mbrojtje me Ty prej Teje! Unë nuk mund t'i numëroj lavdërimet ndaj Teje siç meriton, Ti je ashtu siç e lavdëruar Veten Tënde!"* Muslimi. Sikur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem të kishte bërë dritë fizike, siç bën llamba, atëherë Aisha nuk do të kishte nevojë që ta kërkojë atë nëpër errësirë derisa dora e saj të haste në dy shputat e tij, por do ta kishte parë atë (përmes dritës së tij) duke u falur por sa të hynte në xhami, e në xhamia atëherë nuk ka pasur llamba e as dritë (ka qenë errësirë). Hadithe të tilla ka shumë, të cilat tregojnë se është gabim të mendohet se është fjala për dritë fizike kur përshkruhet se fytyra e tij salAllahu alejhi ue selam ka shkëlqyer sikurse hëna. Por, është fjala për një dritë të cilën Allahu ia ka dhënë atij, që kush e ka parë, e ka parë në këtë mënyrë, e jo se ka qenë dritë e cila ka ndriçuar rreth tij, e me të cilën ka mundur të ecë nëpër errësirë.

[17] Ky hadith ka zinxhirë të dobët, mirëpo ajo që përmendet këtu për dhëmbët e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem është përmendur edhe në hadith të saktë.

# PËRMBAJTJA: